# Mësimi i Fesë Islame për Fëmijë

## 2

## KLASA  E DYTË

## Për fëmijët e moshës 7-8 vjeç

Tiranë  2010

# Hyrje

Lavdërimet i takojnë Zotit, Ai që e mësoi njeriun të shkruaj me penë, i mësoi njeriut atë që nuk e dinte. Bekimet dhe paqja e Zotit qofshin me Profetin fisnik që nuk dinte shkrim e lexim, dhe të cilin Allahu i Lartësua e dërgoi për të nxjerrë njerëzit nga errësirat në dritë. Teuhidi, ose ndryshe Njësimi i Zotit të Madhëruar, është detyrimi më madh i njeriut në këtë jetë, ndaj dhe kjo dije është dija më fisnike dhe më e mira ndër dije.
Mbi dijen e Teuhidit qëndrojnë të gjitha veprat e njeriut, kjo dije është peshorja që vlerëson saktësinë e një vepre dhe pranimin ose refuzimin e saj tek Zoti.
Nevoja që ka njeriu për këtë dije qëndron mbi çdo nevojë tjetër, sepse zemrat nuk mund të marrin jetë, nuk do të ndjejnë kënaqësi dhe as qetësi vetëm se duke njohur Zotin e tyre, të Adhuruarin dhe Krijuesin e tyre, dhe kjo me anë të emrave, cilësive dhe veprave të Tij madhështore.
Po kështu, njohja e mirë e fesë dhe e mënyrës sesi kryhen adhurimet, siç janë abdesi dhe namazi, është një nga shenjat e lumturisë së njeriut dhe një nga shenjat se Allahu i Madhëruar ia do të mirën njeriut. I Dërguari i Zotit (alejhi salatu ue selam) thotë: "Atij që Allahu ia do të mirën, ia mëson dhe ia bën të kuptueshme fenë."
Duke marrë për pikënisje këto arsye që përmendëm, e pamë të domosdoshme që tu paraqesim muslimanëve, prindër, mësues dhe edukator, këto mësime ku përfshihen njohja e Zotit dhe mësimi i fesë, në përshtatje me moshën e fëmijëve që ata kanë nën kujdes. Ne shpresojmë se këto mësime, me ndihmën e Zotit, do të ndihmojnë shumë që fëmijët tanë të rriten dhe edukohen me frymën e besimit të drejtë, me njohjen e normave të fesë, si dhe do të jenë të aftë të kryejnë adhurimet ashtu siç i kërkon Islami.
Është mjaft e rëndësishme që një musliman të njoh mirë dhe të kuptojë qartë çështjet e fesë së tij.

**Ky libër përmban:**

***Lëndën e Teuhidit**:* pasi fëmija ka mësuar në librin e mëparshëm bazat fillestare të tre parimeve të fesë, të cilat duhet t'i njohë një njeri, në këtë libër ai do të njihet me një shpjegim më të zgjeruar të këtyre parimeve si dhe të tre niveleve të besimit.
***Lëndën e Fikhut:*** pasi fëmija ka mësuar në librin e mëparshëm rregullat që kanë të bëjnë me pastërtinë dhe namazin, në këtë libër këto gjëra do të shtjellohen më gjatë, për t'i ardhur në ndihmë atij të kryej detyrimet e fesë në mënyrën sa më të mirë.
Në këtë libër janë pasur parasysh qëllimet e çdo mësimi duke u kujdesur që shprehjet të jenë sa më të përmbledhur dhe sa më të qarta si dhe temat të jenë të përshkallëzuara dhe të lidhura ndërmjet tyre dhe me ato çka fëmija ka mësuar më parë.
Në çdo mësim kemi vendosur Diskutime, për t'i ardhur në ndihmë prindërve, mësuesve dhe edukatorëve, në mënyrë që mësimi të përmbush qëllimet e kërkuara.

**Këshilla të dobishme për prindërit, mësuesit dhe edukatorët:**

**1**-Sinqeriteti ndaj Zotit është kusht për pranimin e punëve nga ana e Tij. Bëje punën tënde sinqerisht për hir të Allahut të Madhëruar, që të fitosh kënaqësinë e Tij në këtë botë dhe në botën tjetër.
**2**-Mbajtja e përgjegjësisë është çelësi i suksesit. Çdo njeri prej nesh ka një detyrim të caktuar ndaj fesë së tij, një nga detyrimet që ka një prind apo një edukator musliman karshi brezit të ri është përgjegjësia për edukimin intelektual të brezit të ri të muslimanëve. Mbaje siç duhet këtë përgjegjësi që të është besuar, për të fituar lumturinë në këtë botë dhe në tjetrën.

**3**-Mësimi i Teuhidit është një veprat më të mira që bën njeriu, nuk ka lumturi dhe shpëtim për njeriun nga trishtimi i kësaj bote dhe ndëshkimi i botës tjetër vetëm se duke njohur Zotin dhe mënyrën se si njësohet Ai. Puno me gjithë shpirt për të mbjellë në shpirtin e brezit të ri besimin e drejtë dhe bëhu një shembull besnik e i gjallë i vlerave dhe virtyteve të larta.

**4**-Shfrytëzo ngjarjet dhe situatat e ndryshme, për të folur për njëjësinë e Zotit, fuqinë e Tij, p.sh. kur retë grumbullohen në qiell, kur vezullon vetëtima, kur buçet bubullima, kur bie shiu, si dhe në të tjera situata të ngjashme, të cilat ngacmojnë te fëmijët ndjenjën e besimit.

**5**-Mësimi i Fikhut është një nga detyrat më të rëndësishme për një besimtar, sepse një fëmijë musliman mëson sesi ai duhet të kryej adhurimet e detyrueshme, siç është pastrimi vetjak, abdesi, namazi, si dhe normat e rregullat e tjera fetare, ndaj duhet që ju si mësues, edukator dhe prindër t'i edukoni fëmijët në praktikë, atë çka u mësoni në teori.

**6**-Thjeshtimi i materialit fetar duke dhënë sa më shumë shembuj, duke e lidhur atë me realitetin ka një ndikim shumë të madh në dashurinë që fëmijët tregojnë ndaj këtij mësimi dhe për rrjedhojë edhe përthithjen e tij në mënyrën më të mirë.

Duke e mbyllur ju përgëzojmë me fjalën e Profetit (alejhi salatu ue selam) që thotë: "Një nga veprat dhe mirësitë që e pasojnë besimtarin pas vdekjes së tij është dhe një dije që ai e ka dhënë mësim dhe ka përhapur atë."

Pasqyra e lëndës

## Semestri i parë

# Pasqyra e lëndës

## Semestri i dytë

Mësimi i parë

# Përsëritje e lëndës së mësuar në librin e parë.

1. **Kush është Zoti yt?**

2. **Ku është Allahu?**

3. **Kush është Ai që të ka krijuar dhe të furnizon?**

4. **Allahu i Lartësuar thotë: "Allahu është krijuesi i çdo gjëje." (Ez-zumer: 62)**

● *Përmend tre prej krijesave të shumta të Allahut:*

| 1- | 2- | 3- |
|---|---|---|

5. **Kush na e sjell shiun?**

6. **Për kë u dërgua Profeti Muhamed (alejhi salatu ue selam)?**

● *Plotëso vendet bosh me fjalët që duhen në fjalitë e mëposhtme:*
***(Muhamedi (alejhi salatu ue selam), Islami, Zjarri, Allahu, Xheneti, Kurani famëlartë.)***

***a.*** ***Ai që më shëron kur sëmurem është ..............................***

***b.*** ***Feja ime është ....................***

***c.*** ***Profeti im është ......................***

***d.*** ***Libri që ka zbritur Allahu te Profetit i Tij Muhamed (alejhi salatu ue selam) është ...................***

***e.*** ***Ai që i bindet të Dërguarit të Zotit do të hyjë në ................... dhe ai që nuk i bindet hyjë në ...................***

# Tri parimet

Tri parimet që duhet të njoh njeriu janë:

1. Të njohë Zotin e tij
2. Të njohë fenë e tij.
3. Të njohë Profetin e tij.

**I Dërguari i Allahut (alejhi salatu ue selam) thotë:**

**"Shijen e besimit e ndjen ai që kënaqet që ka Allahun si Zot, Islamin si fe dhe Muhamedin si Profet."** (Muslimi: nr. 34)



## Për diskutim:

**1.** Plotëso vendet bosh

***Tre parimet që duhet të njohë njeriu janë:***

***1) Të njohë ...***

***2) Të njohë fenë e tij.***

***3) Të njohë ...***

***2. Cili është argumenti se njeriu duhet të njohë tri parimet e fesë?***

### 3 Njeriut në varr do t'i drejtohen tri pyetje:

***1) Kush është Zotit yt?***

***2) Cila është feja jote***

***3) Kush është Profeti yt?***




*1. Shpjegim i fjalës parim: rregull themelor mbi të cilin bazohet diçka.*

*2. Këto tre parime janë ato gjëra për të cilat do të pyetet njeriu në varrin e tij: Kush është Zoti yt? Cila është feja jote? Dhe kush është Profeti yt? Ai që u përgjigjet këtyre pyetjeve, Allahu e shpërblen me Xhenetin ku ka lumturi, ndërsa ai që nuk i përgjigjet këtyre pyetjeve Allahu e dënon me ndëshkim të dhimbshëm, siç tregohet kjo në hadithin e Bera ibën Azib në librin e Ebu Daudit nr. 4753.*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

***1) Nxënësi duhet të njoh tre parimet.***

***2) Nxënësi duhet të përmend argumentin për këto tre parime.***

***3) Nxënësi duhet të krenohet me fenë islame.***

Parimi i parë: **Të njohim Zotin tonë.**

## Tre parimet

1) Njeriu të njohë Zotin e tij.

2) Njeriu të njohë fenë e tij.

3) Njeriu të njohë Profetin e tij.

**Zoti im është Allahu**

Ai është Krijuesi, Furnizuesi, Mbikëqyrësi, të vetmit që i takon të adhurimi dhe askujt tjetër përveç Tij.

*Unë e njoh Zotin tim nëpërmjet shenjave dhe krijesave të Tij siç janë: nata dhe dita, Dielli dhe Hëna, Qiejt dhe Toka etj.*






Allahu i Lartësuar thotë:

*"Ndër shenjat e Tij janë nata dhe dita, si dhe Dielli dhe Hëna. Mos bëni sexhde as për Diellin, as për Hënën, por nëse jeni adhurues të Atij, bëni sexhde për Allahun i Cili i ka krijuar ato!"*

*(Fussilet: 37)*



## Për diskutim:

**1. Çfarë kuptimi ka fjala "Zot"?**

2. Plotëso vendet bosh:

**-Unë e njoh Zotin tim nëpërmjet ......................... dhe ............................**

**-Ai që ka krijuar natën edhe ditën është .......................**

3. Nxirr nga figura tre nga krijesat e Allahut?

**1- .......................**

**2- .......................**

**3- .......................**



4. Vendos një vizë poshtë fjalëve që tregojnë shenjat e Zotit, në ajetin e mëposhtëm:

**"A nuk shihni se Allahu e kthen natën në ditë dhe ditën në natë, se e ka nënshtruar Diellin dhe Hënën e secili lëviz për një kohë të caktuar dhe se Allahu e di mirë çfarë ju punoni?!" (Lukman: 29)**

**5. Dielli dhe hëna janë krijesa madhështore të Allahut, me të cilat Ai na ka begatuar. Përmend një dobi për secilin prej tyre?**





***Unë jam musliman(e) dhe besoj se Allahu është Ai që i ka krijuar krijesat dhe i furnizon ato. Allahu është ai që e mbikëqyr këtë gjithësi dhe vetëm Ai e meriton të adhurohet.***




*1-Është e pëlqyeshme që mësimi të zhvillohet në ambient të jashtëm, për të qenë më ngacmues për mendjen e nxënësve dhe për ta shtyrë atë të mendoj rreth krijesave të Allahut, duke e shoqëruar këtë mësim me ajete nga Kur'ani dhe hadithe të Profetit.*

*2-Allahu i Lartësuar thotë: "O njerëz! Adhuroni Zotin Tuaj, i Cili ju ka krijuar ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të ruheni (nga të këqijat); i Cili e ka bërë për ju tokën shtresë dhe qiellin ndërtesë; i Cili prej së larti zbret ujë dhe nëpërmjet tij bën, që të rriten fruta si ushqim për ju. Prandaj mos sajoni me vetëdije zota të barabartë me Allahun." (El-bekare: 21-22)*

*Ibën Kethiri thotë: Krijuesi i këtyre gjërave është Ai që e meriton të adhurohet.*

*3-Shpjegimi se të meditosh në krijesat e Zotit është adhurim.*

*4-Udhëzimi i nxënësve që t'i luten Allahut kur janë mirë (që t'i japi dije të dobishme, pasuri hallall etj.) dhe kur janë në vështirësi (që t'i shëroj nga sëmundja, t'i nxjerrë nga vështirësitë etj.).*

*5-Të nxiten nxënësit për të falënderuar Allahun për mirësitë e Tij të mëdha, siç është Dielli dhe Hëna, dobia e të cilave është shumë e madhe për njerëzit, kafshët dhe bimët.*

**OBJEKTIVAT E MESIMIT:**

- ***Nxënësi duhet të përmendi parimin e parë të tre parimeve.***
- ***Të sqaroj kuptimin e fjalës "Zot".***
- ***Të përmendi disa prej krijesave të Zotit.***

*Mësimi i katërt*

## Urtësia pse janë krijuar xhinët dhe njerëzit

**Allahu i ka krijuar xhindët dhe njerëzit, për të adhuruar Allahun të vetëm.**

*Argument për këtë është fjala e Allahut:*

***"Xhindet dhe njerëzit i kam krijuar, vetëm që të Më adhurojnë."*** *(Edh-dharijat: 56)*

***Adhurimi quhet:***

***Çdo fjalë dhe vepër, e jashtme apo e brendshme, që Allahu e do dhe e pëlqen quhet adhurim.***

*Shembuj të adhurimeve:*

***Të duash Allahun, të kesh frikë Allahun, t'i lutesh Atij, të falësh namazin, të agjërosh, të sillesh mirë me prindërit etj.***



## Për diskutim:

**1. Allahu ty të ka krijuar për një arsye të madhe. Përmende këtë arsye duke përmendur edhe argumentin?**

2.Plotëso vendet bosh:

**- Adhurimi: ............. dhe ................ , ................ apo .......................... , që Allahu e do dhe e pëlqen quhet adhurim.**

**- Disa lloje të adhurimit janë: namazi, .................., dhe ......................, dhe .....................**

**3.Allahu i Lartësuar thotë:**
**"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë, sipas veprave më të mira që ka bërë." (En-Nahl: 97)**

**-Si arrihet një jetë e bukur?**

**Adhurimi i Zotit bëhet shkak që njeriu të ndihet i qetë dhe i lumtur.**




*1- Tema të niset duke treguar se çdo gjë që ka krijuar Allahu, apo ka urdhëruar që të bëhet, ka një urtësi dhe arsye madhore. Një prej këtyre krijesave është edhe njeriu, i cili nuk është krijuar kot, por është krijuar për një arsye të madhe, që është adhurimi i vetëm i Allahut. Allahu thotë:* ***"Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot...?!"*** *(El-muminun: 115).*

*2- Përmendu shembuj të tjerë të adhurimeve të dukshme (vepra të gjymtyrëve), si p.sh.: zekati, haxhi, kurbani dhe shembuj të tjerë të adhurimeve të padukshme (vepra të zemrës), si p.sh: dashuria ndaj Zotit, frika, shpresa etj.*

*3- T'i shpjegohet se adhurimi është shkak për qetësinë dhe lumturinë e njeriut. Allahu thotë:* ***"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar,Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira që ka bërë."*** *(En-nahl: 97)*


OBJEKTIVAT E MESIMIT:

- *1) Nxënësi duhet të sqaroi urtësinë e krijimit të xhindëve dhe njerëzve.*
- *2) Nxënësi duhet të sqarojë kuptimin fetar të fjalës adhurim.*
- *3) Nxënësi duhet të përmendi argumente për urtësinë e krijimit të xhindëve dhe njerëzve.*
- *4) Nxënësi duhet të përmendi disa prej llojeve të adhurimeve.*

*Mësimi i pestë*

# Detyrimi që Allahu të adhurohet i vetëm.

***Urdhri më i madh dhe më i rëndësishëm që ka dhënë Allahu është teuhidi (njësimi i Zotit), që do të thotë se Allahu duhet të adhurohet i vetëm dhe i pashoq.***

***Ndalesa më madhe dhe më e rëndësishme që e ka vënë Allahu është shirku (ortakëria), që do të thotë të adhurosh dikë tjetër bashkë me Allahun apo veç Tij.***

*Argument për këtë është fjala e Allahut të Lartësuar:*

***"Thuaj: Mua më është urdhëruar që ta adhuroj vetëm Allahun dhe që të mos i shoqëroj Atij asgjë (në adhurim)."** (Er-rad: 36)*



***Për diskutim:***

***1. Çfarë quhet adhurimi i dikujt tjetër përveç Allahut?***

*2. Plotëso vendet bosh:*

***- Urdhri më i madh që ka dhënë Allahu është .......................***

***- Ndalesa më e madhe që ka vënë Allahu është ..................***

***- Njësimi i Zotit (teuhidi) është rruga drejt lumturisë në ................ dhe në ...................... tjetër.***

***- T'i bësh shok Zotit (shirku) është arsyeja më e madhe e vuajtjeve në këtë botë dhe e ndëshkimit në .......................***

***3. Përmendu një argument që tregon se kemi për detyrë të adhurojmë vetëm Allahun?***

# Adhurimi i vetëm i Allahut është rruga e lumturisë në këtë botë dhe në botën tjetër.




**a)** *Shpjegoju se të gjithë Profetët kanë pasur një mision: thirrja e njerëzve në njësimin e Zotit dhe ndalimi i shirkut. Përmendua disa histori të Profetëve, siç janë ato në suren El-araf etj.*

**b)** *Sqaroua rëndësinë e teuhidit dhe se pa të nuk ka lumturi në këtë botë dhe në tjetrën.*

**c)** *Shpjegoua rrezikun e shirkut. Ai është shkaku më i madh i vuajtjeve në këtë botë dhe ndëshkimit në botën tjetër. Për këtë dhe Profeti Ibrahim (alejhi salatu ue selam) iu lut Zotit të tij duke thënë:* ***"Më ruaj mua dhe pasardhësit e mi nga adhurimi i idhujve!"*** *(Ibrahim: 35).*

**d)** *Sqaroua disa prej llojeve të shirkut: kurbani për dikë tjetër veç Allahut, të betohesh në emër të dikujt tjetër veç Zotit, vendosja e hajmalive, nuskave dhe fijeve për mbarësi apo për tu ruajtur nga e keqja.*

OBJEKTIVAT E MESIMIT:

*1) Nxënësi duhet të sqaroi pozitën madhështore të teuhidit*

*2) Nxënësi duhet të ruhet nga shirku, sepse ai bie në kundërshtim me teuhidin.*

*3) Nxënësi duhet të përmendi argumente që adhurimi i vetëm i Zotit është detyrim i prerë.*

Mësimi i gjashtë

# Adhurimi i dikujt tjetër veç Allahut është shirk (idhujtari).

**Ai që adhuron dikë tjetër veç Zotit, është mushrik (idhujtar, politeist, pagan).**

**Si për shembull:**

**Ai që i lutet dikujt tjetër veç Zotit**

**ai që pret kurban për të madhëruar dikë tjetër veç Zotit.**

*Allahu i Lartësuar thotë:*
***"Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim)"*** *(En-nisa: 36).*



***Për diskutim:***

***1. Ai që adhuron dikë tjetër veç Allahut, është mushrik.***

***a. Përmend për këtë çështje një argument?***

***b. Jep një shembull për këtë çështje?***

2. Plotëso vendet bosh:

**1- Ndëshkimi i mushrikut është përjetësia në ....................**

**2- Kush i kushton një adhurim dikujt tjetër veç Allahut, si psh. lutja dhe ..................... ai është mushrik.**

**3. Pse shejtani gjithmonë përpiqet t'i shpjerë njerëzit në shirk?**

## Shirku

**Është shkak për vuajtjen në këtë botë dhe në botën tjetër.**




**1-**Referoju hadithit të robëreshës, të cilën e pyeti i Dërguari i Allahut (alejhi salatu ue selam) se ku është Allahut, ajo u përgjigj dhe tha:-Në Qiell...(Transmeton Muslimi nr 5307)

**2-** Shpjegojua kuptimin e shprehjes: Kujdeset për mua që të rritem me mirësinë e Tij.

**3-** Sqarojua nxënësve se çfarë qëllimi ka fjala: "Më furnizoi me mirësi të dukshme (Mirësia e sigurisë, shëndetit dhe mirëqenies) dhe të padukshme (Mirësinë e besimit dhe e udhëzimit)."

**4-** Sqarojua nxënësve që Allahu është lart në qiell.

**5-** Përmendua nxënësve disa nga mirësitë e Allahut.

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

1) Nxënësi duhet të ruhet nga shirku.

2) Nxënësi duhet të përmendi disa forma të shirkut.

3) Nxënësi duhet të sqaroj se ç'gjykim ka për atë që adhuron dikë tjetër përveç Allahut.

4) Nxënësi duhet të përmendi argument, sepse adhurimi i dikujt tjetër veç Allahut është shirk.

*Mësimi i parë*

# Përsëritje e lëndës që është marrë në librin e parë

1. ***Çfarë duhet të bësh para se të falesh?***
2. ***Çfarë thuhet para abdesit?***
3. ***Përmend ato gjëra të cilat prishin abdesin?***
4. ***Si quhet tekbiri i parë në namaz?***
5. ***Kur lexohet teshehudi i parë?***
6. *Plotëso fjalinë e mëposhtme:*

***-All-llahum-me sal-li ala Muham-medin ue ala ali Muham-medin ......................................***

***.......................................................................................***

*7. Shkruaj gjërat që e prishin namazin:*

1- Prishja e abdesit nga urinimi, jashtëqitja apo dalja e gazrave.
2- ... ... ... ... ... ... ... ...
3- ... ... ... ... ... ... ... ...
4- ... ... ... ... ... ... ... ...
5- ... ... ... ... ... ... ... ...
6- ... ... ... ... ... ... ... ...

*8. Shkruaj poshtë çdo namazi numrin e rekateve që ka secili prej tyre:*

| Sabahu | Dreka | Ikindia | Akshami | Darka |
|---|---|---|---|---|
| ◯ | ◯ | ◯ | ◯ | ◯ |

Mësimi i dytë

## Pastrimi me ujë dhe me mjete rrethanore

**Urina dhe jashtëqitja janë papastërti që ndotin trupin, ndaj është e detyrueshme që njeriu të pastrohet prej mbetjeve të tyre pasi ai ka përfunduar kryerjen e këtyre nevojave.**

### Pastrimi me mjete rrethanore bëhet:

**Duke fshirë me gurë ose letër higjienike vendin nga del urina ose jashtëqitja derisa të mos mbetet asnjë papastërti në të.**




### Pastrimi me ujë bëhet:

**Duke larë me ujë vendin nga del urina ose jashtëqitja derisa të mos mbetet asnjë papastërti.**





***Për diskutim:***

***1. Çfarë duhet të bësh pasi të përfundosh së kryeni nevojat personale?***

*2. Plotëso si më poshtë:*

***a. Pastrimi me ujë bëhet: ... ... ...***
***b.Pastrimi me mjete rrethanore bëhet: ... ... ....***

*3. Zgjidh përgjigjen e saktë:*

***a. Lejohet që si mjete rrethanore për pastrim të përdorim:***

○ ***Gurë*** ○ ***Ujë*** ○ ***Letra higjienike***





**b.** *Cilat nga këto gjëra konsiderohen si papastërti:*

○ ***Urina*** ○ ***Djersa*** ○ ***Pështyma***

**c.** *Papastërtinë që ka rënë në rrobë e pastroj me:*

○ ***Gurë*** ○ ***Ujë*** ○ ***Dhe***

**4.** *Plotëso vendet bosh me fjalët që duhen:*

***Unë pastrohem pasi kryej urinën ose jashtëqitjen me: ujë, ose ..................... , ose ..........................***

**5.** *Shkruaj fjalitë e mëposhtme:*

***Pasi kryej nevojën personale pastroj vendin e urinës ose të jashtëqitjes, më pas nis të marr abdes.***

.............................................................................................

.............................................................................................

- *Unë i laj mirë e mirë duart pasi kryej nevojat personale.*
- ..........................................................................................
- ..........................................................................................
- *Unë nuk flas kur jam duke kryer nevojat personale.*
- ..........................................................................................
- ..........................................................................................

**Asnjëherë mos i harro këto dy lutje:**

**Kur hyet në banjë thuhet: "Bismilah. Allahume ini eudhu bike minel hubthi uel habaithi." (Me Emrin e Allahut. O Zot unë të kërkoj mbrojtje të më ruash nga i keqi dhe të këqijat."** (Buhariu 142.)



**2- Kur të dilet nga banja thuhet: "Gufraneke." (O Zot më fal.)** (Tirmidhiu 7.)

*Udhëzime për mësuesin:*

*1- Vendosja e theksit tek pastrimi që i duhet bërë vendit nga del urina dhe jashtëqitja, menjëherë pas kryerjes së nevojave personale.*
*2- Sqarimi se kur lejohet pastrimi me mjete rrethanore.*
*3- Vendosja e theksit tek kujdesi që duhet të tregojë gjatë pastrimit duke përdorur dorën e majtë gjatë larjes me ujë apo pastrimit me mjete rrethanore si dhe larja e duarve mirë e mirë pas këtij proçesi.*
*4- Përmendja e sendeve të cilat nuk lejohen të përdoren si mjete rrethanore për pastrim.*
*5- Vendosja e theksit tek pastrimi wc-së me ujë pas kryerjes së nevojave personale.*

OBJEKTIVAT E MESIMIT:
- *1) Nxënësi duhet të përmendi se çfarë duhet të bëjë pas kryerjes së nevojave personale.*
- *2) Nxënësi duhet të përmendi sesi bëhet pastrimi me ujë dhe me mjete rrethanore.*
- *3) Të përmendi tri gjëra të cilat nuk lejohet të përdoren gjatë pastrimit me mjete rrethanore.*

Mësimi i tretë

# Si merret abdesi

***Enesi dëshironte t'i mësonte vëllait të tij të vogël Abdullahit sesi merret abdesi . Ai i tha atij: Eja me mua të marrim abdes për tu falur, o Abdullah.***

***- Si do të marrim abdes? – tha Abdullahi.***

***- Enesi i tha: Pasi e vendos me zemër se do të marrë abdes veproj si më poshtë:***

1 ***Në fillim them: "Bismilah".***

2 ***Laj pëllëmbët e duarve ( tre herë.)***



3 ***Laj gojën, fusë ujin në hundë dhe e nxjerrë. (tre herë)***



4 ***Laj fytyrën. (tre herë)***



5 ***Laj dorën dhe krahun e djathtë nga majat e gishtërinjve deri në bërryl tre herë, pastaj të majtënpo kështu.***



6 ***Fërkoj me dorë të lagur të gjithë kokën dhe veshët, një herë.***





7 ***Laj këmbën e djathtë deri tek nyjat tre herë, po kështu edhe të majtën.***



***- A lejohet të laj këmbët para se të laj duart, – pyeti Abdullahu?***
***- Jo, nuk lejohet, sepse duhet mbajtur radha ashtu siç unë e përmenda kur tregova sesi merret abdesi. – u përgjigj Enesi.***
***- Nëse lajë fytyrën dhe krahët dhe pastaj e ndërpres abdesin dhe shkoj për t'iu përgjigjur telefonit dhe vonohem, pastaj kthehem dhe fërkoj kokën me dorë të lagur bashkë me veshët, në këtë rast a është në rregull abdesi im? – pyeti Abdullahi.***
***- Enesi u përgjigj: Nuk lejohet që abdesi të merret kështu, sepse duhet që larja e gjymtyrëve të vijojë njëra pas tjetrës dhe të mos ndërpritet.***



***Për diskutim:***

***1. Ku e ka vendin vendosmëria dhe qëllimi i njeriut?***

*2. Plotëso fjalitë e mëposhtme:*

*a)* ***Laj pëllëmbët e duarve pastaj laj gojën dhe ................ dhe ..............***

***b) Laj këmbën time të djathtë deri në ............................. pastaj ...............***

*3. Lidh fjalën që gjendet në kolonën e parë me fjalën që përshtatet në kolonën e dytë:*

| Unë laj | Unë laj | Fërkoj |
|---|---|---|
| Fytyrën | Kokën | Këmbët |

*4. Ngjyrosë me laps veprimin e fundit që bën kur merr abdes:*

| Laj duart | Laj këmbët | Fërkoj me dorë të lagur kokën | Laj fytyrën |
|---|---|---|---|

5. *Renditi gjymtyrët që lahen, sipas radhës së abdesit, duke vendosur numrin rendor që i përshtatet:*

| **Këmbët** | **Duart** | **Koka** | **Fytyra** | **Pëllëmbët** |
| --- | --- | --- | --- | --- |
|  |  |  |  |  |

6. *Vendos shenjën (√) për përgjigjet e sakta dhe shenjën (x) për përgjigjet e gabuara:*

***- Laj këmbën e djathtë para dorës së djathtë ( )***
***- Fërkoj me dorë të lagur kokën pasi kam larë këmbët ( )***
***- Laj fytyrën pastaj duart dhe krahët ( )***

7. *Shkruaj fjalitë e mëposhtme:*

***- Nuk lë asnjë prej gjymtyrëve të abdesit pa e larë me ujë.***

-.................................................................................

-.................................................................................

***- I laj gjymtyrët e abdesit njëra pas tjetrës pa u vonuar.***

- ..........................................................................

- ..........................................................................

***- I laj gjymtyrët e abdesit sipas radhës.***

- ....................................................

- ....................................................




*1- Shpjegimi se Allahu i do besimtarët që pastrohen.*
*2- Tërheqja e vëmendjes për mos shpërdorimin e ujit, sepse ai është një begati e Allahut që duhet ruajtur.*
*3- Shpjegimi se është sunet që gjymtyrët të lahen nga tre herë dhe koka e veshët të fërkohen me dorë të lagur një herë.*
*4- Shpjegimi sesi bëhet larja e gojës, futja e ujit në hundë dhe nxjerrja e tij.*
*• larja e gojës bëhet duke e lëvizur ujin nëpër të.*
*• futja e ujit në hundë duke e tërhequr me frymëmarrje dhe pastaj nxjerrja e tij me forcë.*
*5- Detyrimi i të gjithë nxënësve që të marrin abdes praktikisht, në mënyrë që ta mësojnë atë sa më mirë. Mësuesi duhet të ndjej shpërblimin e madh që ai merr duke u mësuar nxënësve abdesin dhe namazin. Çdo njeri që u mëson të tjerëve një dije, do të marrë shpërblim nga Zoti për këtë vepër.*

OBJEKTIVAT E MESIMIT:

1) Nxënësi duhet të përcaktojë vendin e qëllimit (nijetit).
2) Nxënësi duhet të praktikojë marrjen e abdesit.
3) Nxënësi duhet të dijë të bëj dallimin në mes pëllëmbëve dhe krahëve dhe bërrylave

Mësimi i katërt

# Gjërat që prishin abdesin

Abdesi prishet nga disa gjëra, si për shembull:

1

**Gjithçka që del nga vendi i urinës dhe nga vendi i jashtëqitjes si:**

Urina

Gazrat

Jashtëqitja

2

Gjumi.



3

Ngrënia e mishit të deves



**Nëse abdesi yt prishet me një nga këto gjëra atëherë duhet të rimarrësh përsëri abdes nga e para.**



***Për diskutim:***

*1. Vendos një vizë poshtë gjërave që prishin abdesin:*

**E qeshura- gjumi- e folura- çfarë del nga vendi urinës dhe i jashtëqitjes- ngrënia**

***2. Zejdi mori abdes dhe më pas hëngri mish të pjekur qengji, a është prishur abdesi i tij? Dhe përse?***
***3. U ngrite për tu falur, por ndërkohë të prishet abdesi, çfarë duhet të bësh?***

*Zgjidh përgjigjen e saktë duke vendosur shenjën (√)*

*Kur të prishet abdesi gjatë namazit duhet të veprosh si më poshtë:*

***Të përsërisësh namazin dhe abdesin*** | ***Të përsëris abdesin***

***Hëngre mish dhe nuk e dije që është mish deveje vetëm pasi mbarove namazin. Si do të veprosh [kthe përgjigje]***

***4.** Shkruaj fjalitë e mëposhtme:*

**** Unë e përsëris marrjen e abdesit kur ai më prishet.***

..................................................................................................

..................................................................................................




***1)** Sqaroua nxënësve se çdo të thotë të prishësh abdesin.*


OBJEKTIVAT E MESIMIT:

*1) Nxënësi duhet të përmendi çfarë e prish abdesin.*
*2) Nxënësi duhet të sqarojë se çfarë duhet të bëj kur i prishet abdesi.*

Mësimi i pestë

# Duaja e fillimit të namazit

***Një nga duatë që na mëson feja gjatë faljes është edhe ajo që quhet "duaja e fillimit të namazit" apo "duaja e hapjes së namazit". Ajo është:***

***"Subhaneke All-llahum-me ue bihamdike ue tebarakes-muke ue teala xhed-duke ue la ilahe gajruke"***

***(I lavdëruar dhe i madhëruar je Ti o Zot. I bekuar është emri Yt. E lartë është madhështia Jote. Nuk ka zot tjetër veç Teje.)***

*Kjo lutje thuhet pas tekbirit (fjala Allahu ekber) me të cilin nis namazi.*



***Për diskutim:***

*1. Plotëso vendet bosh me fjalën që duhet:*

***(gajruke- All-llahum-me- xhed-duke- ue bihamdike)***

***Subhaneke ...., .... ue tebarekes-muke, ue teala ... ue la ilahe ...***

*2. Trego se ku e ka vendin duaja e hapjes së namazit.*

*3. Ngjyros përgjigjen e saktë:*

*Unë e them duanë e hapjes së namazit:*

 ***Pas këndimit të sures Fatiha.***

 ***Pas tekbirit fillestar të namazit.***

4. *Zgjidh fjalën e duhur dhe vendose atë në vendin e duhur:*

***(E treta- e katërta- i parë)***

***-Tekbiri fillestar është tekbiri i .................. në namaz.***

5. *Përmend duanë e hyrjes në namaz.*

6. *Vendos shenjën (√) për përgjigjet e sakta dhe shenjën (x) për përgjigjet e gabuara:*

**** Unë e them duanë e hyrjes në namaz në çdo rekat.***

**** Duaja e hyrjes në namaz thuhet në rekatin e parë.***

7. *Shkruaj fjalinë e mëposhtme:*

**** Unë e bëj duanë e hyrjes në namaz pas tekbirit fillestar.***

* ...............................................................................................

* ...............................................................................................




*1- Nxënësve duhet t'i sqarohet se, duaja e hyrjes në namaz thuhet në fillim të tij dhe vetëm në rekatin e parë.*
*2- Shpjegimi i kuptimit të kësaj duaje, që është:*
*Subhaneke All-llahum-me ue bihamdike: e madhërojmë Allahun nga çdo e metë dhe nga çdo gjë që nuk i shkon për shtat Atij. E lavdërojmë për atributet e Tij të larta dhe e falënderojmë për mirësitë e Tij të shumta. ue tebarekes-muke: mbarësia Jote dhe begatia që vjen prej Teje është e madhe. ue teala xhedduke: pozita Jote është e lartë dhe madhështore. ue la ilahe gajruke: askush nuk e meriton të adhurohet veç Teje, Ti je i vetmi që e meriton këtë gjë.*


OBJEKTIVAT E MESIMIT:
1) Nxënësi duhet të memorizojë duanë e hyrjes në namaz.
2) Nxënësi duhet të përmendi se ku thuhet duaja e hyrjes në namaz.

Mësimi i parë

# Përsëritje çfarë është mësuar në semestrin e parë

*1- Shkruaj të renditura tre parimet të cilat duhet t'i njohë njeriu*

**Njeriu duhet të njohë...**

**Njeriu duhet të njohë...**

**Njeriu duhet të njohë...**

***2-** Cilat janë shenjat e Allahut dhe krijesat e Tij të përmendura në ajetin e mëposhtëm:*

***"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për mendarët" (Al-imran:190)***

***3-** Plotëso vendet bosh:*

***1. Xhindët dhe njerëzit janë krijuar për një urtësi të madhe, ajo është:..............................................................***

***2. Ai që adhuron dikë tjetër veç Allahut është.......................***

***3. Urdhri më i madh që ka dhënë Allahu është.....................***

***4. Ndalesa më e madhe që ka vënë Allahu është...................***

Parimi i dytë:

# Njeriu duhet të njohë fenë e tij

## Tre parimet

- Njeriu të njohë Zotin e tij
- Njeriu të njohë fenë e tij
- Njeriu të njohë Profetin e tij

## Feja ka tre nivele

| | |
|---|---|
| Niveli i parë | Islami |
| Niveli i dytë | Imani |
| Niveli i tretë | Ihsani |

## Niveli i parë: Islami

**Islami është feja e njësimit të Zotit dhe bindja ndaj Tij. Në fenë islame nuk të lejohet të mëkatosh dhe të mos i bindesh Zotit. Një musliman nuk duhet të ndjek fe tjetër veç Islamit.**

***Unë jam musliman dhe e dua fenë time, Islamin. Unë krenohem me të.***



***Për diskutim:***

*Lidh çdo nivel të fesë me fjalën që duhet:*

| | |
|---|---|
| **Ihsani** | **Niveli i dytë** |
| **Imani** | **Niveli i parë** |
| **Islami** | **Niveli i tretë** |

- *Plotëso përkufizimin e mëposhtëm:*

***Islami është feja e njësimit të Zotit dhe ........................***

***Në fenë islame ............ dhe të mos i bindesh .............***

***Një musliman nuk duhet ............................................***




***1-** Nxënësve duhet t'u mbillet në zemër dashuria për Islamin dhe krenaria për të.*

***2-** Nxënësve duhet t'u sqarohet se Islami është ajo fe që siguron lumturinë dhe qetësinë e njeriut në këtë botë dhe në tjetrën dhe se shirku e humbja janë disa nga shkaqet më të mëdha që e bëjnë njeriun të mos jetë i lumtur dhe i qetë në këtë botë. Allahu i Lartësuar thotë: "Kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as nuk do të humbë, as nuk do të bjerë në mjerim. Kushdo që i kthen shpinën Këshillës Sime, do të ketë jetë të mjeruar" (Taha: 123-124)*

***3-** Të përmendet historia e ndonjë njeriu i cilis ka pranuar Islamin dhe ka gjetur qetësinë dhe rehatinë shpirtërore në të.*

**OBJEKTIVAT E MESIMIT:**
1) Nxënësi duhet të sqaroj se cilat janë nivelet e fesë.
2) Nxënësi duhet të sqarojë se ç'do të thotë Islam.
3) Nxënësi duhet të krenohet me fenë islame.

# Shtyllat e Islamit

***Islami ka pesë shtylla:***



***Shtylla e parë:***
***Shehadeti, apo ndryshe fjala la ilahe il-lAll-llah, Muhamedun rresulull-llah.***

***Shtylla e dytë:***
***Falja e namazit.***



***Shtylla e tretë:***
***Dhënia e Zekatit.***



***Shtylla e katërt:***
***Agjërimi i Ramazanit.***



***Shtylla e pestë:***
***Haxhi (vizita në shtëpinë e shenjtë të Allahut) në Qabe, për atë që ka mundësi të paktën një herë në jetë.***





## Për diskutim:

**1.** *Sa shtylla ka Islami?*

*2. Vendos vizë poshtë shtyllave të Islamit:*

***-Agjërimi i Ramazanit, - Mirësjellja me prindërit,***
***- Haxhi në Mekë për atë që ka mundësi,***
***- Leximi i Kuranit famëlartë, - Falja e namazit,***
***- Dëshmia la ilahe il-lAll-llah, Muham-medun resulullah,***
***- dhënia e zekatit.***

**3.** *Plotëso vendet bosh:*

***Gjëja e parë për të cilën njeriut do t'i kërkohet llogari Ditën e Kijametit është: .........................***

*Shtyllat e Islamit janë të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën, ndaj njeriu duhet t'i zbatojë të gjitham, që të fitoj Xhenetin.*




***1***. *Shpjegimi i fjalës shtyllë, duke dhënë shembull shtëpinë, për të sqaruar se Islami ngrihet dhe qëndron mbi pesë shtylla.*
***2***. *Sqarimi se këto shtylla janë përcaktuar si detyrim nga vetë Allahu, siç ka thënë edhe i Dërguari i Allahut (alejhi salatu ue selam): "Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla..."* ***(Transmeton Muslimi nr.16.)***
***3.*** *Fëmijët duhet të nxiten për të falur namazet në kohën e tyre dhe të sqarohen, se namazi është ai për të cilin njeriu do të japë llogari Ditën e Kiametit, siç ka thënë i Dërguari i Allahut (alejhi salatu ue selam): "Gjëja e parë për të cilën do të japë llogari njeriu Ditën e Kiametit, prej veprave të tij, është namazi. Nëse ai është kryer në rregull, njeriu do të shpëtojë dhe do të jetë i lumtur, por nëse nuk është kryer në rregull do të dështoj dhe do të humbas."*
***(Transmeton Tirmidhiu nr.413.)***
***4.*** *Tërheqje vërejtje dhe paralajmërim për atë që nuk falet dhe se ky veprim është gjynah i madh të cilin Profeti (alejhi salatu ue selam) e ka quajtur kufr (akt mosbesimi):* ***"Besa e lidhur mes nesh dhe atyre është namazi. Ai që e braktisë atë, ka mohuar (ka bërë kufër)."*** *(Transmeton Tirmidhiu nr. 2621.)*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

*1) Nxënësi duhet të përmendë pesë shtyllat e Islamit.*
*2) Nxënësi duhet të sqarojë se çfarë gjykimi ka kryerja e këtyre pesë shtyllave.*
*3) Nxënësi duhet të sqarojë rëndësinë e namazit dhe detyrimin për ta falur atë rregullisht.*

Mësimi i katërt

# Kuptimi i dy dëshmive

**Kuptimi i dëshmisë: La ilahe il-lAll-llah:**

*Askush nuk e meriton të adhurohet me të drejtë veç Allahut.*



**Kuptimi i dëshmisë: Muhamedun resulullah:**

*-T'i bindemi për atë që na ka urdhëruar.*

*- Të besojmë si të vërtetë atë për të cilën na ka lajmëruar.*

*- T'i largohemi asaj të cilën na ka ndaluar dhe na e ka qortuar.*

*– Ta adhurojmë Allahun vetëm, ashtu siç na e ka ligjëruar ai.*



**Për diskutim:**

**1.** Plotëso vendet bosh:

**a) Unë jam musliman dhe dëshmoj se ......... ............ ...........**
**dhe dëshmoj se Muhamedi ....... ........... ...........**

**b) Kuptimi i fjalës la ilahe il-lAll-llah: ..................................**

**c) Dhikri (përmendja e Zotit) më i mirë është ........................**

*2. Çfarë kuptimi ka dëshmia se Muhamedi është i Dërguari i Allahut?*

***3. Shkruaj tre gjëra për të cilat na ka urdhëruar Profeti i Zotit** (alejhi salatu ue selam):*

| | |
|---|---|
| **Falja e namazit** | ........................ |
| ........................ | ........................ |

***Një njeri hyn në Islam kur ai pohon dy dëshmitë.***




*1. Sqaroua rëndësinë e madhe që kanë dy dëshmitë me të cilat njeriu hyn në Islam.*

*2. Të përmendet se ka edhe të tjera qenie që adhurohen veç Allahut dhe ky adhurim është i padrejtë dhe më se i kotë. Për shembull ka disa njerëz që u luten, apo presin kurban për varret, Profetë dhe njerëzit e mirë. Të gjitha këto janë shirk i madh, për të cilin Allahu dhe i Dërguari i Tij na i kanë ndaluar.*

*3. Të sqarohet se dëshmia "la ilahe ila Allah" nuk ka asnjë vlerë, nëse ai që e thotë nuk ia di kuptimin asaj dhe nëse nuk vepron sipas saj, apo nuk ruhet nga ajo që i kundërvihet asaj.*

*4. Sqarimi se dhikri më i mirë është fjala "la ilahe ila Allah" dhe se kush thotë këto fjalë para se të vdesë ai hyn në Xhenet.*

*5. Sqarimi se çdo të thotë "Muhamedun resulullah":*

***a)** Ti bindemi për ç'ka na ka urdhëruar, të zbatojmë pesë shtyllat e Islamit, detyrimet e tij siç është namazi etj.*

***b)** Të besojmë si të vërtetë për çfarë na ka lajmëruar si për shembull: Dita e Kiametit, Xheneti, Zjarri etj.*

***c)** Të largohemi nga ajo që na ka ndaluar dhe ka qortuar, siç janë: gjynahet e mëdha dhe të vogla. Gjynahu më i madh është shirku.*

***d)** Allahu të adhurohet vetëm nëpërmjet ligjit të tij: çdo adhurim duhet të bëhet duke iu bindur asaj që ai ka urdhëruar, duhet t'i largohemi bidateve siç mund të jetë për shembull mevludi profetik etj.*

*6. Sqarohu se qortimi është një formë e fortë e shprehjes së ndalesës.*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

- 1) Nxënësi duhet të sqarojë kuptimin e fjalës "la ilahe il-lAllah".
- 2) Nxënësi duhet të sqarojë kuptimin e dëshmisë "Muhamedun resulullah".
- 3) Nxënësi duhet të dojë Profetin (alejhi salatu ue selam) dhe t'i bindet atij.
- 4) Nxënësi duhet të jetë i kujdesshëm për të mos rënë në kundërshtim me atë që ka urdhëruar Profeti (alejhi salatu ue selam).

Mësimi i pestë

# Niveli i dytë i fesë: Imani

1. Të besosh Allahun.
2. Të besosh në engjëjt e Tij.
3. Të besosh në Librat e Tij.
4. Të besosh në të Dërguarit e Tij.
5. Të besosh në Ditën e Fundit.
6. Të besosh në caktimin e Zotit, i mirë apo i keq qoftë ai.



*Për diskutim:*

*1- Sa shtylla ka imani?*

*2-Shkruaj në rreth numrin që duhet për çdo shtyllë të imanit:*

| | |
|---|---|
| ◯ ***Besimi në Allahun.*** | ◯ ***Besimi në Ditën e Fundit.*** |
| ◯ ***Besimi në caktimin e Zotit.*** | ◯ ***Besimi në engjëjt.*** |
| ◯ ***Besimin në Profetët.*** | ◯ ***Besimi në Librat qiellor.*** |

**3-** Allahu i Lartësuar thotë: ***"Ai ka urdhëruar për ju atë Fe, të cilën ta zbuloi ty (o Muhamed) dhe që pati urdhëruar për Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain,"*** (esh-Shura:13)

***"Muhamedi është i Dërguari i Allahut"*** (El-feth: 29)

- Nxirr emrat e Profetëve që janë përmendur në ajet e mësipërme:

**1-.......................................... 2-..........................................**

**3-.......................................... 4-..........................................**

**5-..........................................**







**1**. Sqaroua se çdo të thotë fjala Iman: do të thotë besim, bindje me zemër, dëshmi me gjuhë dhe vepra dhe me gjymtyrë.

**2**. Sqarimi i hadithit të Xhibrilit ku përmendet: "Më thuaj se çfarë është imani?- Dhe ai i tha,- të besosh në Allahun, engjëjt e Tij, Librat e Tij, të Dërguarit e Tij, Ditën e Fundit dhe në caktimin (e Zotit) të mirë ose të keq. (transmeton Muslimi nr.8)

**3.** Sqarou se besimi në gjashtë shtyllat e Imanit të shpie në lumturinë e kësaj bote dhe në lumturinë e botës tjetër.

**4.** Sqarou se disa nga shenjat e besimit janë: dashuria ndaj Allahut dhe bindja ndaj Tij, të ndjesh praninë e Allahut në çdo moment, të mësosh Kuranin, të meditosh në ajetet e tij, të veprosh me ç'ka ai urdhëron, të përgatitesh për Ditën e Fundit duke bërë punë të mira, të kënaqesh me caktimin dhe vendimin e Zotit.

**5.** Të përmendu emra Profetësh, engjëjsh dhe Librash që ka zbritur Allahu.

6. Tu mësohen nxënësve disa shprehje që shprehin besimin në caktimin e Zotit, si p.sh: Ky qe caktimi i Zotit. Do të bëhet ajo që do Allahu.

7. Sqarimi se është e detyrueshme të besohen këto gjashtë shtylla të besimit ndryshe ai që mohon qoftë edhe njërën prej tyre del nga besimi.

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

1) Nxënësi duhet të përmendë dhe rendisë shtyllat e Imanit.

2) Nxënësi duhet të përmendë gjykimin që kanë këto shtylla.

3) Nxënësi duhet të sqarojë se besimi është me zemër, me fjalë dhe me vepra.

*Mësimi i gjashtë*

# Besimi në Ringjallje

**Një nga gjërat që përfshin besimi në Ditën e Fundit është besimi në ringjallje.**

***Çdo të thotë ringjallje?***

***Do të thotë se Allahu do t'i ringjallë njerëzit pas vdekjes së tyre dhe do t'i nxjerrë ata nga varret, për t'i marrë në llogari dhe për t'i shpërblyer.***

***Çfarë gjykimi ka për besimin në ringjallje?***

***Ky besim është detyrim për besimtarin, Zoti i Lartësuar thotë: "Ne ju kemi krijuar prej tokës, aty do t'ju kthejmë dhe nga ajo do t'ju nxjerrim edhe një herë tjetër." (Taha:55)***



***Çfarë gjykimi ka për atë që mohon ringjalljen? Ai që mohon ringjalljen nuk është besimtar dhe konsiderohet si mohues i besimit tek Zoti.***

***Për diskutim:***

***1. Kush është Ai që do të ringjall njerëzit pas vdekjes së tyre?***

*2. Plotëso vendet bosh:*

*Besimi në ringjallje është ... .... dhe gjykimi për atë që e mohon është ... ...*

3. Plotëso ajetin: ***"Ne ju kemi krijuar prej tokës,... .... .... ..."***
***4. Një nga mundësitë e Allahut është se Ai mund t'u japë jetë sërish njerëzve pasi ata të kenë vdekur, përse do ta bëj Ai këtë gjë?***

***Atij që libri i veprave të tij i vjen Ditën e Kiametit nga e djathta, do të jetë i shpëtuar dhe marrja në llogari për të do të jetë e lehtë.***
***Atij që libri i veprave të tij i vjen Ditën e Kiametit nga e majta, ai do të jetë i humbur dhe marrja në llogari për të do të jetë e rëndë.***




***1-*** *Nxënësve duhet t'u bëhet e qartë se njeriu e ka për detyrë të besoj në Ditën e Fundit, të besoj në ringjallje, të besojë se do të japë llogari dhe se do të shpërblehet. Nxënësit i duhen përmendur disa nga momentet e vështira të asaj dite, sesi Allahu i ruan njerëzit e Tij besimtarë. Kjo gjë duhet bërë duke u argumentuar me ajete nga suret e Kuranit, të cilat ata i kanë mësuar, si p.sh:* ***"Ai të cilit do t'i jepet libri i tij në dorën e djathtë, do ta ketë të lehtë llogarinë"*** *(el-inshikak: 7-8).*

***2-*** *Nxënësve duhet t'u kultivohet ndjesia për përgatitjen pas përfundimit të kësaj jete.*

***3-*** *Konfirmimi i vërtetësisë së ringjalljes pas vdekjes dhe madhështisë së Allahut në këtë drejtim.*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:
- 1) Nxënësi duhet të sqarojë se ç'kuptim ka ringjallja.
- 2) Nxënësi duhet të sqarojë gjykimin që ka besimi në ringjalljen.
- 3) Nxënësi duhet të sqarojë se çfarë pozite ka ai që e mohon ringjallje.

# Mësimi i shtatë




**Ihsani:** ***Do të thotë ta adhurosh Allahun sikur ti e sheh Atë, nëse ti nuk e sheh Atë, atëherë Ai të sheh ty.***

*(Kjo do të thotë se besimtari duhet të ndjejë prezencën e Allahut, sikur ai ta shihte Atë vetë me sy, por nëse nuk e arrin këtë ndjeshmëri kaq të lartë, atëherë ai duhet të ndjejë se Allahu e sheh atë për çdo gjë që ai bën.)*

*Argument për këtë është fjala e Allahut:* ***"Vërtet, Allahu është me ata që e kanë frikë dhe që janë punëmirë."*** *(En-nahl:128)*



***Për diskutim:***

***1.*** *Plotëso vendet bosh:*

***- Ihsani është: Të ... .... sikur ti e sheh Atë, nëse ti nuk e ... .... , atëherë Ai të sheh ty.***

***- Niveli i tretë i fesë është .... dhe ky është niveli më i lartë.***

***2. Përmend një argument për ihsanin.***

..................................................................................................

..................................................................................................

***3. Besimtari me besim të plotë nuk vjedh dhe nëse nuk e sheh njeri. Përse?***

...........................................................................................

...........................................................................................

* Unë e ndej gjithmonë prezencën e Allahut, ndaj nuk bëj gjynahe as haptazi e as fshehtazi.

* Unë i kryej adhurimet për të arritur kënaqësinë e Allahut të Lartësuar.




***1-*** *Sqaroua se niveli i ihsanit është niveli më i lartë i fesë.*
***2-*** *Sqaroua se kryerja e adhurimeve në mënyrën më të përkryer është pjesë e ihsanit.*
***3-*** *Nxitja e nxënësve për të ndjerë mbikëqyrjen e Allahut ndaj krijesave të Tij. Allahu i Lartësuar thotë:* ***"Allahu është përherë Mbikëqyrës mbi ju."*** *(En-nisa: 1)*
***4-*** *Tregimi i historive ku përmenden njerëzit e mirë, sesi ata e ndejnë mbikëqyrjen e Allahut, siç është historia e Umer ibn Hatabit me vajzën që refuzoi të përziente qumështin me ujë, sepse kishte frikë Allahun.*
***5-*** *Fjala ihsan në shqip mund të përkthehet si: mirësi, bamirësi, virtyt, apo gatishmëria për të bërë gjithmonë mirë dhe për të mos bërë keq.*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

*1) Nxënësi duhet të sqarojë kuptimin e ihsanit.*
*2) Nxënësi duhet të përmendë një argument për ihsanin.*
*3) Nxënësi duhet të jetë i vëmendshëm që adhurimet të kryehen me sinqeritet.*

Mësimi i tetë

**Parimi i tretë i fesë:**

# Njohja e Profetit Muhamed (alejhi salatu ue selam)

## Tre parimet

Njohja e Zotit

Njohja e Fesë

Njohja e Profetit (alejhi salatu ue selam)

*Profeti Muhamed është i biri i Abdullahit, Abdullahi i biri i Abdulamutalibit, Abdulmutalibi i biri i Hashimit, Hashimi i përkiste fisit Kurejsh dhe Kurejshët i përkasin racës arabe.*

***Profeti Muhamed është vula dhe përmbyllësi i të gjithë Profetëve.***

*Argument për këtë është fjala e Zotit të Madhëruar:* ***"Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj, por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve" Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë."*** *(el-ahzab: 40)*

***Dashuria dhe bindja ndaj Profetit*** *(alejhi salatu ue selam)* ***është detyrë për çdo musliman.***



## Për diskutim:

**1.** *Plotëso vendet bosh:*

***a) Profeti Muhamed është i biri i.......................i cili është i biri i Abdulmutalibit, Abdulmutalibi është i biri i ...............***

***b) Dashuria dhe bindja ndaj Profetit Muhamed*** *(alejhi salatu ue selam)*.........................................

***c) Vula dhe përmbyllësi i Profetëve është..........................***

***d) Unë e dua Profetin dhe ................ dhe udhëhiqem nga fjalët e tij dhe .........................................***

***2. Profeti*** *(alejhi salatu ue selam)* ***thotë: "Shtoni ndaj meje salavatet ditën e xhuma dhe natën e xhuma. Kush bën për mua një salavat, Allahu për të bën dhjetë salavate."***

*Lexo hadithin e mësipërm dhe përgjigju si më poshtë:*

***a) Në cilën ditë është e pëlqyer të shtohen salavatet për të Dërguarin e Allahut (alejhi salatu ue selam)?***

***b) Me ndihmën e mësuesit kujto një histori që tregon dashurinë që kishin sahabët për Profetin*** *(alejhi salatu ue selam).*

***Unë e dua Profetin Muhamed (alejhi salatu ue selam) dhe i bindem fjalëve të tij.***




*1- Përsëritja e parimit të parë dhe të dytë në mënyrë të përmbledhur dhe lidhja e këtyre parimeve me parimin e tretë.*

*2- hyrja në mësim të bëhet e atillë se në çfarë gjendje injorance dhe humbje ndodheshin shumë prej njerëzve para dërgimit të Profetit (alejhi salatu ue selam).*

*3- Të tregohet fisnikëria e prejardhjes së Profetit (alejhi salatu ue selam).*

*4-Të sqarohet se çfarë do të thotë vula e profetëve dhe përmbyllësi i tyre (pas tij nuk ka më Profet tjetër).*

*5- Detyrimi për ta dashur Profetin (alejhi salatu ue selam), pa e tepruar në dashurinë ndaj tij si për shembull: duke iu lutur atij apo duke kërkuar ndihmë dhe shpëtim prej tij në momente të vështira, gjëra të cilat vetëm Allahut i kushtohen.*

*6- Sqarimi se dashuria ndaj Profetit (alejhi salatu ue selam) do të thotë t'i bindemi atij. Ta marrim si shembull atë me fjalët dhe veprat e tij.*

*7- Nxitja e nxënësve për të bërë sa më shumë salavate ndaj Profetit (alejhi salatu ue selam), në veçanti kur përmendet emri i tij.*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

1) Nxënësi duhet të njoh prejardhjen e Profetit (alejhi salatu ue selam).
2) Nxënësi duhet ta dojë Profetin (alejhi salatu ue selam) dhe t'i bindet atij.
3) Nxënësi duhet të përmend një argument se Muhamedi (alejhi salatu ue selam) është Profeti i fundit.

Mësimi i parë

# Përsëritje e asaj që është marrë në semestrin e parë

***1. Çfarë duhet të bësh pasi kryen nevojat personale?***

***2. Përkufizo si më poshtë:***

***- Pastrimi me ujë është: .... .. .. . . . .........................***

***- Pastrimi me mjete rrethanore është: .... .. .. . ......***

***3. Rendit gjymtyrët e mëposhtme sipas radhës së larjes, në abdes.( këmbët- duart- koka- fytyra)***

***4. Si merret abdesi?***

***5. Përmend se çfarë e prish abdesin.***

***6. Zejdi mori abdes, më pas e zuri gjumi dhe kur u zgjua u ngrit për t'u falur. A është abdesi i tij në rregull? Pse?***

***7. Një nga duatë e ligjëruara në namaz është edhe duaja hyrëse e namazit. Përmende atë të plotë.***

***8. Kur thuhet duaja e hyrjes në namaz?***

# Namazet e obliguara

*Namazi apo Falja është shtylla e dytë e Islamit dhe vjen menjëherë pas dy dëshmive.*

***Falja e rregullt e namazit është një shkak për të hyrë në***

**Xhenet**



*Ndërsa lënia e namazit është një shkak për të hyrë në*

**Zjarr.**

***Muslimani ka për detyrë të falë gjatë ditës dhe natës, pesë namaze të cilat janë:***

| Sabahu | Dreka | Ikindia | Akshami | Darka |
|---|---|---|---|---|
| Dy rekate | Katër rekate | Katër rekate | Tre rekate | Katër rekate |



## Për diskutim:

1. Plotëso vendin bosh:

**-Pesë shtyllat e Islamit janë:**

***(1) Dy dëshmitë, (2) ............ , (3) Dhënie e Zekatit, (4) Agjërimi i Ramazanit, (5) Haxhi.***

***- Falja e rregullt e namazit është një shkak për të hyrë në ............... , ndërsa lënia e namazit është një shkak për të hyrë në ........***

***2. Përmend namazet që ka detyrim muslimani të falë gjatë ditës dhe natës.***

*3. Lidh çdo namaz që ndodhet në kolonën A me rekatet që i përkojnë, në kolonën B.*

| Kolona A | Kolona B |
|---|---|
| Namazi i Sabahut | Katër rekate |
| Namazi i Drekës | Dy rekate |
| Namazi i Akshamit | Tre rekate |
| | Një rekat |

*4.* *Rendit fjalët e mëposhtme në mënyrë që fjalia të marrë kuptim:*

***namazet*** | ***në kohën e tyre*** | ***i fal gjithmonë*** | ***Zejdi***

.........................................................................................

***e Islamit*** | ***është*** | ***e dytë*** | ***Namazi*** | ***shtylla***

.........................................................................................

***5. Bëji me rreth namazet të cilat kanë katër rekate:***

***Sabahu*** ***Dreka*** ***Ikindia*** ***Akshami*** ***Jacia***




*1- Tema e namazit duhet lidhur me pesë shtyllat e Islamit.*
*2- Nxitja e nxënësve për të falur pesë kohët e namazit me rregull dhe në kohën e tyre, sepse namazi është shtylla e Islamit dhe ai që e lë atë bie në kufër (akt mosbesimit).*
*I Dërguari i Allahut (alejhi salatu ue selam) ka thënë:* ***"Besa që është lidhur në mes nesh dhe të tjerëve është namazi, ai që e lë atë ka mohuar (ka bërë kufër)."*** *(Tirmidhiu nr.2621)*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

*1) Nxënësi duhet të tregojë pozitën që ka namazi në Islam.*
*2) Nxënësi duhet të përmendë se cilat janë namazet që duhet të falë një musliman gjatë ditës dhe natës.*
*3) Nxënësi duhet të përmendë sesa rekatë ka çdo namaz i detyruar.*

Mësimi i tretë

# Teshehudi

**Et-tehij-jatu lil-lahi ues-salauatu uet-taj-jibatu, es-selamu alejke ej-juhen-nebij-ju ue rah-metull-llahi ue bereka-tuhu, es-selamu ‘alejna ue ‘ala ibadil-lahis-salihin. Eshhedu en la ilahe il-lAll-llah, ue esh-hedu en-ne Muham-meden abduhu ue rresuluhu.**

***(Përshëndetjet, lutjet dhe mirësitë i takojnë Allahut. Paqja, mëshira e Allahut dhe begatia e Tij ardhtë mbi ty o Profet. Paqja ardhtë mbi ne dhe mbi njerëzit e mirë të Zotit. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër veç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij.)***



***Pozicioni i Teshehudit***

***Teshehudi thuhet pas rekatit të dytë në namazin me tre dhe katër rekatë dhe quhet: “Teshehudi i parë”. Teshehudi po ashtu thuhet pas rekatit të fundit në çdo namaz dhe quhet: “Teshehudi i fundit”.***

***Për diskutim:***

***1. Përmend Teshehudin.***

*2. Plotëso vendet bosh:*

***1. Teshehudi thuhet pas rekatit të dytë në namazet me tre dhe katër rekatë dhe quhet.....***

***2. Teshehudi thuhet edhe pas rekatit të fundit të çdo namazi dhe quhet....***

***3. Në përmbajtjen e Teshehudit përmendet një nga shtyllat e Islamit, shkruaje atë të plotë më poshtë***

***..............................................***

**4. Zgjidh përgjigjen e saktë:**

**a- Teshehudi i parë thuhet pas:**

- ◯ **Rekatit të parë**
- ◯ **Rekatit të dytë**

*b- Teshehudi i fundit thuhet:*

- ◯ **pas salavateve për Profetin Muhamed** (alejhi salatu ue selam).
- ◯ **para salavateve për Profetin Muhamed** (alejhi salatu ue selam).

*5. Vendos në njërin grup namazet që kanë dy Teshehude, ndërsa ato që kanë një Teshehud në grupin tjetër.*

Namazi i Mbrëmjes | Namazi i Pasdrekes | Namazi i Perëndimit | Namazi i Agimit | Namazi i Drekës

| Dy Teshehude: | Një Teshehud: |
|---|---|
| 1-...................... | 1-...................... |
| 2-...................... | 2-...................... |
| 3-...................... | 3-...................... |
| 4-...................... | 4-...................... |




*1- Shpjegimi i Teshehudit me shprehje të thjeshta dhe të kuptueshme për nxënësit:*
*"Et-tehij-jatu lil-lahi" – Përshëndetjet i takojnë Allahut, do të thotë se të gjitha fjalët që shprehin pushtetin, madhështinë, paqen dhe përjetësinë e pa fillim dhe pa mbarim të Allahut, i meriton vetëm Ai.*
*-" ues-salauatu"- lutjet, namazi apo falja, qoftë kjo e detyruar apo vullnetare, i kushtohen vetëm Zotit.*
*- "uet-tajibatu" – mirësitë, të gjitha veprat e mira bëhen për hir të Zotit, sepse Allahu është i Mirë dhe pranon vetëm të mirën.*
*2- Vënia e theksit në dashurinë ndaj Profetit (alejhi salatu ue selam) dhe vlerësimi i njerëzve të mirë të Allahut dhe dashuria ndaj tyre.*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

- *1) Nxënësi duhet të memorizojë Teshehudin.*
- *2) Nxënësi duhet të përcaktoj vendin e Teshehudit në namaz.*

Mësimi i katërt

# Salavati ndaj Profetit

*(alejhi salatu ue selam)*

**“All-llahumme sali ala Muham-medin ue ala ali Muham-medin kema sal-lejte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahime in-neke hamidun mexhid, ue barik ala Muham-medin ue ala ali Muham-medin kema barekte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahime in-neke hamidun mexhid.”**

**(O Zot lëvdoje Muhamedin dhe familjen e Muhamedit, ashtu si lëvdove Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit, Ti me të vërtetët je lavdëruar dhe i madhëruar. O Zot bekoje Muhamedin dhe familjene Muhamedit, ashtu si bekove Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit, Ti me të vërtetët je lavdëruar dhe i madhëruar.)**



***Për diskutim:***

*1- Përmend salavatin ndaj Profetit (alejhi salatu ue selam).*

*2- Plotëso vendet bosh me fjalë nga teksti:*

**a) Një nga emrat (cilësi, atribut) e Allahut është**

**edhe ...............................................................**

**b)Një nga emrat e Profetëve të Zotit është**

**edhe ......................................................**

*3-Vendos një √ para përgjigjes së saktë:*

*-Salavati ndaj Profetit Muhamed (alejhi salatu ue selam) thuhet në:*

 ***Ruku***  ***Sexhde***  ***Pas Teshehudit të fundit***




***1-** Nxitja e nxënësve për të thënë sa më shpesh salavate ndaj Profetit Muhamed (alejhi salatu ue selam) dhe në veçanti kur përmendet emri i tij.*

***2-** Shpjegimi se salavati i Allahut për Profetin është lëvdata që Allahu i bën atij në shoqërinë e lartë të engjëjve.*

***3-** Shpjegimi se begatia (bereke) është qëndrueshmëria e së mirës dhe shumësia e saj. Nuk ka gjë më të qëndrueshme dhe më të shumtë sesa mirësia e Allahut të Lartësuar.*



 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

*1) Nxënësi duhet të recitoj përmendësh salavatin ndaj Profetit (alejhi salatu ue selam).*

*2) Nxënësi duhet të dijë të përcaktojë se kur thuhet salavati ndaj Profetit (alejhi salatu ue selam).*

Mësimi i pestë

# Gjërat nga të cilat i kërkohet mbrojtje Zotit në fund të namazit



***Muslimani i kërkon mbrojtje Allahut në uljen ku thuhet Teshehudi i fundit, pas salavateve, për katër gjëra ku ai thotë:***

1 ***"All-llahum-me in-ni e'udhu bike min adhabi xhehen-nem"***
***(O Zot më ruaj nga ndëshkimi i Xhehenemit)***

2 ***"ue min adhabil kabr"***
***(dhe nga ndëshkimi i varrit)***

3 ***"ue min fitnetil mahja uel memat"***
***(nga sprova e jetës dhe e vdekjes)***

4 ***"ue min fitnetil mesihid-dexh-xhal"***
***(dhe nga sprova e Mesihut Dexhal)***



## *Për diskutim:*

***1.*** *Përmend katër gjërat për të cilat i kërkohet mbrojtje Allahut në uljen e fundit pas salavateve.*

*1...........................................2...........................................*

*3...........................................4...........................................*

***2.*** *Plotëso fjalitë e mëposhtme:*

*- Një nga metodat për të shpëtuar nga sprova e Mesihut Dexhal është:*

*T'i kërkosh mbrojtje Allahut nga .........................................*

*Të mësosh përmendësh dhjetë ajetet e para të sures.............*




***1-*** *Nxitja e nxënësve për t'i kërkuar mbrojtje Allahut për këto katër gjëra dhe në veçanti në namaz, sepse Profetit (alejhi salatu ue selam) ka urdhëruar që besimtari t'i kërkoj mbrojte Zotit nga këto gjëra.*

***2-****Shpjegimi i përmbajtjes së lutjes ku përmenden këto katër gjërave:*

*- Edudhu": i mbështetem dhe i kërkoj mbrojtje.*

*- "Sprova e jetës" janë të gjitha problemet me të cilat ndeshet njeriu në jetën e tij, që kanë të bëjnë me çështjet e kësaj bote, joshjen pas saj dhe kënaqësive të saj.*

*-"Sprova e vdekjes" kjo mund të jetë sprova gjatë dhënies shpirt apo sprova që provon njeriu në varr bashkë me ndëshkimin e tij, pjesë e së cilës është edhe pyetja që i bëjnë dy engjëjt.*

*-"Sprova e Mesihut Dexhal" . Mesihu Dexhal apo Mesihu i rremë është një njeri mashtrues, i pafe, që do të dalë në kohën e fundit të botës dhe do të pretendojë se është Zoti. Allahu do të bëj të mundur që në sy të njerëzve ai do të bëjë çudira të shumta, si p.sh. rënien e shiut për ata që e besojnë atë, rënien e thatësirës për ata që mohojnë atë etj. Njerëz të shumtë do të mashtrohen pas tij dhe do t'i shkojnë nga pas. Ai do të shëtis në të gjitha vendet, përveç Mekës dhe Medinës, më pas ai do të vritet nga Isai (alejhi salatu ue selam). Një nga metodat e shpëtimit nga sprova e tij është besimi i fortë tek Allahu, kërkimi i ndihmës nga Allahu dhe mësimi përmendësh i dhjetë ajeteve të para të sures el-Kehf. Profeti (alejhi salatu ue selam) thotë: "Kush memorizon dhjetë ajete nga fillimi i sures el-Kehf, do të jetë i mbrojtur nga Dexhali." (Muslimi nr.809)*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:

- *1) Nxënësi duhet të përmend se nga se muslimani duhet të kërkoj mbrojte në namazin e tij.*
- *2) Nxënësi duhet të përcaktoj se ku e ka vendin kjo lutje gjatë namazit.*

Mësimi i gjashtë

# Si falet namazi



**1- D***rejtohem nga kibla (Meka) ngre duart dhe them:* ***"All-llahu ekber"*** *(Allahu është më i madhi).* *Shikimin e mbaj poshtë aty ku bie në sexhde. Më pas recitoj duanë e hyrjes në namaz.*



**2-** *Më pas them:* ***"E'udhu bilahi minesh-shejtanirr-rraxhim. Bismilahirr- Rrahmanirr- Rrahim."*** *(I kërkoj mbrojtje Allahut të më ruaj nga shejtani i mallkuar. Me Emrin e Allahut, të Gjithmëshirshmit, Mëshiruesit). Më pas recitoj suren Fatiha dhe pas saj recitoj një pjesë që kam memorizuar nga suret e Kuranit.*



**3-** *Më pas ngre duart dhe them:* ***"All-llahu ekber",*** *dhe përkulem në ruku dhe aty them:* ***"Subhane rabi el-adhim"*** *(I përkryer është Zoti im Madhështor) (tre herë.)*



**4-** *Më pas ngrihem nga rukuja duke thënë:* ***"Semiall-llahu limen hamideh, rab-bena ue lekel hamd"*** *(Allahu e dëgjon atë që e lavdëron Atë. Zoti ynë Ty të përket lavdërimi)*



**5-** *Më pas them:* ***"All-llahu ekber"*** *dhe bie përmbys në sexhde, mbi shtatë gjymtyrë të trupit dhe në sexhde them:* ***"Subhane rabijel aë'la"*** *(i Përkryer është Zoti im më Lartë). (tre herë)*



**6-** *Më pas ngrihem në pozicionin ulur nga sexhdja, duke thënë:* ***"All-llahu ekber".*** *Në mes dy sexhdeve them:* ***"Rabigëfirli"*** *(o Zot më fal).*



**7-** *Më pas bie nga pozicioni ulur për herë të dytë në sexhde duke thënë:* ***"All-llahu ekber"*** *dhe them përsëri në sexhde:* ***"Subhane rab-bijel aë'la"*** *(tre herë)*



**8-** *Më pas ngrihem në rekatin e dytë duke thënë:* ***"All-llahu ekber"*** *dhe veproj në të siç veprova në rekatin e parë.*

**9-** *Pas rekatit të dytë qëndroj ulur për të thënë Teshehudin e parë.*



**10-** *Më pas veproj për çfarë më ka ngelur nga namazi ashtu siç veprova në dy rekatet e para.*



**11-** *Në rekatin e fundit, në fund të namazit qëndroj ulur për të thënë Teshehudin e fundit, salavatet ndaj Profetit (alejhi salatu ue selam) dhe lutjet, pastaj kthej kokën nga e djathta dhe më pas nga e majta duke thënë në të dyja rastet:* ***"Es-selamu alejkum ue rrahmetullahi ue berakatuhu."***



## Për diskutim:

**1.** *Përmend mënyrën sesi falet namazi.*

**2.** *Vendos fjalën ose shprehjen e mëposhtme në vendin që duhet: (fatiha, All-llahu ekber, kible, atë çfarë ka memorizuar prej Kuranit)*

*- Muslimani i drejtohet ........... kur ai falet dhe thotë në fillim të namazit të tij.... ........... pastaj këndon suren ............... dhe pas saj këndon .......................*

***Në do te Zoti i dashur ti të jesh***
***Merr abdes dhe falu, o bir pa përtesë***
***Me ujë të pastër abdes ti merr***
***Fytyra jote me të ndrin si diell***
***Muslimani i mirë kur Zotin e tij kënaq***
***Lumturia në jetë i vjen nga pas.***

**3.** *Lexo vargjet e mësipërme dhe përgjigju si më poshtë:*

***a)*** *Me çfarë merr abdes një musliman?*
***b)*** *Përmend një dobi nga falja e namazit?*

*Zgjidh përgjigjen e saktë si më poshtë:*

*Vështrimin tim gjatë namazit unë e mbaj në drejtim të:*

 ***tavanit***  ***murit***  ***vendit të sexhdes***

***b)*** *Gjatë rukusë duart i vendos mbi:*

 ***gjunjë***  ***kërcinj***

**c)** *Në sexhde unë them:*

 **Subhane rab-bijel aë'la**  **Subhane rab-bijel adhim**

**5.** *Lidh ndërmjet shprehjeve që ndodhen në kolonën (a) me ato që përshtaten në kolonën (b):*

| kolona a | kolona b |
|---|---|
| 1.Në sexhde them: | Subhane rab-bijel adhim |
| 2.Në ruku them: | Subhane rabijel aë'la |
| 3.Ndërmjet dy sexhdeve them: | Semiall-llahu limen hamideh |
| 4.Kur ngrihem nga rukuja them: | rab-bigfirlij |
| | All-llahu ekber |




*1- Praktikimi i namazit nga vetë mësuesi në prezencë të nxënësve.*
*2- Çdo nxënës duhet të falet në prezencë të shokëve të tij dhe duhet korrigjuar nga gabimet e mundshme.*
*3- Ripërsëritja praktike e namazit, nëse nxënësit bien në gabime gjatë faljes së tij.*
*4- Sqarimi se më e pakta thëniet **"Subhane rabijel adhim"** dhe **"Subhane rabijel a'la"** duhet të thuhen një herë.*
*5- Sqarimi sesi e jepte selamin në namaz Profeti (alejhi salatu ue selam), siç tregohet kjo në hadithin e Amir ibën Sadit ku i ati i tij thoshte: "E shikoja të Dërguarin e Allahut (alejhi salatu ue selam) kur ai jepte selam nga e djathta dhe nga e majta e tij, aq sa dalloja qartë bardhësinë e faqes së tij." (Muslimi nr. 582)*
*6- Sqarimi se gruaja gjatë namazit duhet të mbulojë të gjithë trupin e saj, me përjashtim të fytyrës dhe pëllëmbëve të duarve.*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:
*1) Nxënësi duhet të sqarojë mënzrën si falet namazi.*
*2) Nxënësi duhet ta praktikojë namazin në mënyrë të saktë.*

Mësimi i shtatë

# Gjërat që prishin namazin

**Namazi prishet nga disa gjëra, si për shembull:**

**E ngrëna**



**E pira**



**Të folurit**

**E qeshura**

**Prishja e abdesit**

**Nga urina**

**jash-tëqitja**

**apo gazrat**

**lëvizjet e shumta**

**Nëse ndodh ndonjë nga këto gjëra gjatë namazit atëherë ai duhet përsëritur nga e para.**

**Tregohu i kujdesshëm në namaz dhe përqendrohu shpirtërisht në të.**



## Për diskutim:

***1. Përmend gjërat që prishin namazin.***
***2. Çfarë duhet të bëjë ai që falet nëse prishet namazi i tij?***
***3. Përcakto se cila është ajo gjë që prish namazin, në rastet e mëposhtme:***
***a) Zejdi duke u falur pa se vëllai i tij Enesi i kishte marrë stilolapsin dhe ai i tha: "Mos e merr stilolapsin tim!"***
***b) Zejdi dëgjoi zilen e derës së jashtme të shtëpisë kur ai po falej në dhomë, kështu që ai shkoi për të hapur derën dhe pastaj u kthye për të plotësuar namazin e tij.***
***c) Omeri duke u falur po shihte vëllain e tij të vogël që po mundohej të ecte, ai u rrëzua dhe Omeri qeshi kur e pa këtë gjë.***




*1- Bashkë me nxënësit mësuesi duhet të ripërsëris disa herë gjërat që prishin abdesin.*
*2- Vënia e theksit te rëndësia e përqendrimit shpirtëror gjatë faljes.*
*3- Të kërkohet nga një pjesë e nxënësve që të falen në sy të shokëve të tyre dhe pjesa tjetër duhet t'i korrigjojnë ata, nëse gabojnë.*
*4- Sqarimi se abdesi prishet nga gazrat kur ndjehet era, apo zëri, pra kur sigurohesh se prej trupit tënd ka dalë diçka.*
*5- Sqarimi se të folurit me vetëdije gjatë faljes e prish namazin.*

 OBJEKTIVAT E MESIMIT:
*1) Nxënësi duhet të përmend gjërat që prishin faljen.*
*2) Nxënësi duhet të përmend se çfarë bëhet në rastet kur prishet namazi.*

